WIKIPEDIA

# Gjuha islandeze

Islandishtja është gjuhë veriore gjermanike edhe gjuha zyrtare e Islandës. Është gjuhë indoevropiane e cila i përket degës veriore gjermanike ose nordike të gjuhëve gjermanike. Historikisht, ishte gjuha më perëndimore e gjuhëve indo-evropiane para kolonizimit të Amerikave. Islandishtja, feroishtja, nornishtja edhe norvegjishtja perëndimore bënin pjesë në *nordiken perëndimore,* danishtja, norvegjishtja lindore dhe suedishtja bënin pjesë në *nordiken lindore.* Norvegjishtja e re (moderne) *Bokmål*, është ndikuar nga të dyja grupet, duke drejtuar gjuhët nordike të ndahen në *gjuhët kontinentale skandinave* edhe në *gjuhët nordike ishullore* (duke përfshirë islandishten)

Shumica e gjuhëve europiane perëndimore kanë nivele të reduktuara të lakimit (dhe zgjedhimit), veçanërisht lakimit të emrave. Në ndryshim, islandishtja ruan një gramatikë sintetike katër-rasore krahasuar me gjermanishten, ndonëse goxha më të ngurtësuar dhe të zgjeruar. Ngaqë islanidshtja është në familjen gjermanike, e cila në tërësi, ka reduktuar sistemin rasor indo-evropian, është shumë larg gjuhëve balltike edhe sllave të familjes indo-evropiane, shumë prej të cilave ruajnë gjashtë ose më shumë rasa. Islandishtja dallohet nga një klasifikim të gjerë të lakimeve të çrregullta. Islandishtja, gjithashtu ka shumë shembuj ‘rasës’ së zhdrejtë pa asnjë kryefjalë, pak a shumë si latinishtja. Për shembull shumica e shkurtimeve që gjenden në gjuhën latine kanë një korrespondencë në dhanoren e islandishtes. Ngurtësimi i gjuhës islandeze edhe izomorfizmi rezultant i ngjashëm me nordiken e vjetër (e cila cilësohet në mënyrë ekuivalente edhe si islandishtja e vjetër nga gjuhëtarët) nënkupton se islandezët modernë mund të lexojnë lehtësisht *Edat, sagat* edhe klasikë të tjerë të gjuhës nordike të vjetër të krijuara ndërmjet shekujve X dhe XIII.

Shumica dërrmuese e folësve islandezë – afërsisht 320.000 – jetojnë në Islandë. Më shumë se 8.000 folës islandezë jetojnë në Danimarkë prej të cilëve afërsisht 3.000 janë nxënës. Gjuha flitet gjithashtu nga 5.000 njerëz në SHBA edhe nga më shumë se 1.400 në Kanada, veçanërisht në provincën e Manitobës.

Ndërkohë që 97 % e popullsisë konsiderojnë islandishten gjuhën e tyre amëtare, gjuha është në rënie sidomos në Kanada. Folës islandezë jashtë Islandës përfaqësojnë emigrimin e përkohëshëm në pothuajse të gjitha rastet përveç *Gimlit në Manitoba* që është themeluar më 1880.

Instituti Árni Magnússon për Studime Islandeze shërben si qendër për të ruajtur dorëshkrimet, studimin e gjuhës edhe letërsinë mesjetare. *Këshilli Gjuhësor Islandez* që përbëhet nga përfaqësues të universiteteve dhe të arteve, gazetarë edhe nga Ministria e Kulturës, Shkencës edhe Arsimit, këshillon autoritetet në lidhje me politikën gjuhësore. Që nga viti 1995, më 16 nëntor çdo vit, ditëlindja e poetit të shekullit XIX *Jónas Hallgrímsson* festohet si Dita e Gjuhës Islandeze

## Përmbajtja

**Historia**
**Statusi Ligjor dhe Njohja**
**Fonologjia/Fonetika**
- Bashkëtingëlloret
- Zanoret

**Gramatika**
**Fjalori**

Pastërtia Gjuhësore

**Sistemi i të Shkruarit**

# Historia

Tekstet më të vjetra të ruajtura në gjuhën islandeze u shkruajtën rreth 1100 pes. Shumë nga tekstet janë bazuar në poezi dhe ligje tradicionalisht të ruajtura gojarisht. Më të famshmet prej teksteve, të cilat u shkruajtën në Islandë nga shekulli XII e më vonë, janë *Sagat Islandeze.* Ato përbëhen nga vepra historika edhe *poema edaike.*

Gjuha e sagave është islandishtja e vjetër, një dialekt perëndimor i nordikes së vjetër. Dano-norvegjishtja edhe pushtimi i mëvonëshëm danez i Islandës nga 1536 deri më 1918 kishte një efekt fare të vogël në lidhje me evolimin e gjuhës islandeze (në kundërshtim me gjuhën norvegjeze), e cila mbeti në përdorim të përditshëm ndërmjet popullatës së përgjithshme. Ndonëse më arkaike se gjuhët e tjera gjermanike në jetë, islandishtja ndryshoi dukshëm në shqiptim nga shekulli XII deri në shekullin XVI, sidomos në shqiptimin e zanoreve (në veçanti: á, æ, au, and y/ý)

Alfabeti modern islandez është zhvilluar nga një standard i vendosur në shekullin XIX fillimisht nga gjuhëtari danez *Rasmus Rask.* Është bazuar fuqimisht në një drejshkrim të paraqitur në fillim të shekullit XII nga një dokument misterioz i referuar si *Traktati i Parë Gramatikor* nga një autor i paemër i cili është referuar më vonë si *Gramaticieni i Parë.* Standardi i mëvonëshëm i Rasmus Raskut, ishte një rikrijim i traktatit të vjetër, me disa ndryshime për t'iu pajtuar konventave gjermanike konkurrente, siç është përdorimi ekskluziv i *k-së* në vend të *c-së.* Karakteristika të ndryshme arkaike si përdorimi i shkronjës *ð* (edh), nuk ishte përdorur në shekujt e mëvonëshëm. Standardi i Raskut përbëri një ndryshim rrënjësor në praktikë. Ndryshime të mëtejshme në shekullin XX përfshijnë përdorimin e *é-së* në vend të *je-së* edhe heqjen e z-së nga alfabeti islandez më 1973

Përveç shtimit të një fjalori të ri, islandishtja e shkruar nuk ka ndryshuar në përbërje që nga shekulli XI, kur shkrimet e para u shkruajtën në pergamene. Folësit bashkëkohorë mund të kuptojnë sagat origjinale edhe *Edat* të cilat u shkruajtën rreth 800 vjet më parë. Sagat, lexohen zakonisht me drejtshkrim të përditësuar edhe me shënime ose ndryshe të paprekura. Me pak përpjekje islandezët munden gjithashtu të kuptojnë edhe dorëshkrimet origjinale.

# Statusi Ligjor dhe Njohja

Sipas një akti (61/2011) të vendosur nga Kuvendi më 2011 islandishtja është 'gjuha zyrtare e Islandës'

Islandishtja është pjesë e *Këshillit Nordik*, një forum për bashkëpunim midis shteteve nordike, i cili fatkeqësisht përdor vetëm hollandishten, suedishten edhe norvegjishten si gjuhët e tij të operimit (edhe pse Këshilli boton materiale në gjuhën islandeze). Sipas *Konventës së Gjuhësisë Nordike,* që nga viti 1987, qytetarët islandezë kanë pasur të drejtën të përdorin islandishten kur po komunikonin me institucione shtetërore në vende të tjera nordike, pa u bërë përgjegjës për ndonjë interpretim ose kosto të përkthimit. Konventa mbulon vizitat në spitale, qendra punësimi, policinë edhe oficerët shoqërorë të sigurisë. Nuk ka aq shumë efekt pasi nuk është aq e njohur për shkak se islandezët nuk njohin gjuhë të tjera skandinave edhe sepse shpesh kanë një zotërim të mjaftueshëm të gjuhës angleze për të komunikuar me institucionet në atë gjuhë (edhe pse eksziston evidencë se dijet e përgjithshme të islandezëve në lidhje me anglishten kanë qenë disi të mbivlerësuara). Vendet nordike i janë përkushtuar mundësimit të shërbimeve në gjuhë të tjera, por kjo nuk përbën asnjë të drejtë absolute, përveçse për sa i përket çështjeve penale dhe gjykatave.

# Fonologjia/Fonetika

Islandishtja ka shumë ndryshime të vogla dialektore fonetike. Ajo ka monoftongë dhe diftongë si dhe bashkëtingëllore të zëshme edhe jo të zëshme.

Zëri luan një rol kryesor në diferencimin e shumicës së bashkëtingëlloreve duke përfshirë hundoret dhe duke përjashtuar të mbyllurat. Bashkëtingëlloret *b, d, g* janë jo të zëshme edhe kanë ndryshim nga bashkëtingëlloret *p, t, k* nga mungesa e aspirimit (frymëmarrjes gjatë shqiptimit). *Tt-ja* e paraaspiruar është analoge etimologjikisht edhe fonetikisht me *cht-ën* gjermane dhe daneze (duke krahasuar fjalët *nótt, dóttir)* me fjalët gjermane: *Nacht, Tochter* të ngjashme me tingullin χ në greqisht.

## Bashkëtingëlloret

**Fonemat bashkëtingëllore**

| | Buzore | Unazore | Qiellëzore | Velare | Glotale |
|---|---|---|---|---|---|
| **Hundore** | (m̥) m | (n̥) n | (ɲ̊) (ɲ) | (ŋ̊) (ŋ) | |
| **Okluzive** | $p^h$ p | $t^h$ t | ($c^h$) (c) | $k^h$ k | |
| **Të vazhdueshme (fshikëlluese)** | | s | | | |
| **Të vazhdueshme (jo fshikëlluese)** | f v | θ ð | (ç) j | (x) (ɣ) | h |
| **Laterale** | | (l̥) l | | | |
| **Rotike** | | (r̥) r | | | |

- / n̥ n $t^h$ t / janë denti-alveolare laminale, /s/ është alveolare apikale, /θ ð/ janë alveolare jo fshikëlluese fërkimore; e para është laminale ndërsa tjetra është zakonisht apikale
- Bashkëtingëlloret e pazëshme / f s θ ç x h / janë gjithmonë konstruktive, por bashkëtingëlloret e zëshme të vazhdueshme janë shpesh më afër aproksimanteve [ʋ ð̠˕ j ɰ] sesa fërkimoreve [v ð̠ ʝ ɣ]
- Bashkëtingëlloret rotike mund të jenël ose trille [(r̥) r] ose përplasëse [ɾ̥ ɾ] në varësi të folësit
- Një analizë fonetike nxjerr në pah se aproksimanti i pazëshëm lateral [l̥] është, në praktikë, zakonisht të realizuara me një fërkim të konsiderueshëm, sidomos në fund të rrokjes ose të fjalës.

## Zanoret

**Monoftongë**

| | **Të përparme**<br>**(të pastra)** | **Të përparme**<br>**(të rrumbullakëta)** | **Të pasme** |
|---|---|---|---|
| **Të mbyllur** | i | | u |
| **Afërsisht të mbyllur** | ɪ | ʏ | |
| **Gjysëm të hapur** | ɛ | œ | ɔ |
| **Të hapur** | a | a | a |

**Diftongë**

| | Të përparme<br><br>**(të shuara)** | Të pasme<br><br>**(të shuara)** |
|---|---|---|
| **Të gjysmuar** | ei øi | ou |
| **Të hapur** | ai | au |

# Gramatika

Islandishtja ruan shumë karakteristika gramatikore nga gjuhët e lashta gjermanike, dhe ngjan me norvegjishten e vjetër, para se të humbasë shumica e fluksit të saj fizionomik. Islandishtja moderne është ende një gjuhë që bazohet në lakime dhe ka katër rasa: emëroren, kallëzoren, dhanoren dhe gjinoren. Emrat islandezë kanë tre gjini: mashkulloren, femëroren dhe asnjanësen. Emrat për çdo gjini ndahen në emra të fortë dhe në emra të dobët, të cilat më tej ndahen në nënklasa, të bazuara kryesisht mbaresën *e njëjësit të gjinores* dhe në *shumësit të emërores* të një emri të caktuar. Për shembull përbrenda emrave mashkullorë që kanë një lakim të fortë, ekziston një nënklasë që lakohet me -s (Hests) në gjinoren e njëjësit dhe me –ar (Hestar) në emëroren e shumësit. Megjithatë, ekziston një nënklasë tjetër e emrave të fortë mashkullorë që lakohen me –ar në gjinoren e njëjësit dhe me –ir në emëroren e shumësit (*Hlutir).* Gjithashtu, islandishtja lejon *një kryefjalë të çuditshme,* e cila është një fenomen në të cilën folje të caktuara, qartlsojnë se kryefjalët e tyre duhet të jenë në një rasë tjetër përveç emërores.

Emrat, mbiemrat dhe përemrat lakohen në katër rasat, në njëjës dhe në shumës. Dallimi Ti-Ju (*þérun*), në islandishten e re është në prag të zhdukjes, por mund edhe të gjendet, sidomos në adresat zyrtare të strukturuara dhe në shprehjet tradicionale.

Foljet zgjedhohen në kohë, mënyrë, vetë, numër dhe formë. Ekzistojnë tri forma: veprore, pësore ose joveprore dhe mesore, por mund të debatohet nëse forma mesore është një formë ose një klasë e pavarur e foljeve në vetvete (sepse çdo folje e formës mesore ka një folje paraardhëse veprore por shoqëruese, janë ndonjëherë ndryshime drastike në kuptim dhe fakti që foljet e formës mesore formojnë një zgjedhim në vetvete. Shembuj mund të jenë *koma (*vij) kundër *komast* (shkoj atje), *drepa (*vras) kundër *drepast (*zhdukem turpshëm) dhe *taka* (marr) kundër *takast* (bëj ballë). Në çdo rast të mësipërm, kuptimi ka qenë aq i ndryshëm, saqë dikush mundet me vështirësi t'i shoh si folje të njëjta në forma të ndryshme. Islandishtja ka më shumë se dhjetë kohë dhe formon shumicën e tyre, ashtu si në shqip, me folje ndihmëse. Ekzistojnë tre ose katër grupe kryesore të foljeve të dobëta në islandisht, në varësi të nëse njëra merr një pamje historike apo të formalizuar: *-a, -i* dhe *–ur* duke iu referuar mbaresave të foljeve kur ato janë në të parën e njëjësit të së tashmes. Disa nga infinitivitët islandezë mbarojnë me mbaresën *–ja*, disa me mbaresën *–á* dhe dy me *u* (*munu, skulu),* një me *–o (þvo:* 'laj*')* dhe një me –e (huamarrja daneze *ske* e cila është ndoshta duke tërhequr praninë e saj). Për shumë folje që kanë nevojë një kundrinor, një përemër vetvetor mund të përdoret në vend të tij. Rasa e përemrave varet nga rasa që rregullon folja. Sa për klasifikimin e mëtejshëm të foljeve në islandisht, islandishtja sillet si shumë si gjuhë të tjera gjermanike, me një ndarje kryesore në folje të dobëta dhe të forta, dhe ndarja e doljeve të forta, aq të pakta sa mund të jenë (afro 150-200), ndahet në gjashtë folje të dyfishueshme. Ato ende përbëjnë disa nga foljet më shpesh të përdorshme. (*Að vera,*'jam' është një shembull ekselent, duke pasur dy lidhore dhe dy urdhërore përveç se të qënit e përbërë nga pjesë të ndryshme). Ekziston edhe një klasë foljesh ndihmëse të quajtura foljet *–ri* (4 ose 5 në varësi të atij që numëron) edhe e parregullta *að valda* (shkaktoj), e quajtur e vetmja folje e parregullt në islandisht edhe pse çdo formë e tij është shkaktuar nga ndryshime të zakonshme dhe të rregullta të zërit.

Rendi kryesor i fjalëve në islandisht është kryefjalë-folje-kundrinor. Megjithatë, ngaqë fjalët lakohen shumë, rendi i fjalëve është goxha elastik edhe çdo kombinim mund të ndodhë në poema, KrFKu, KrKuF, FKrKu, FKuKr, KuKrF dhe KuFKr janë të gjitha të lejueshme për arsye metrike. Pavarësisht kësaj, ashtu si shumica

e gjuhëve gjermanike, islandishtja përputhet me rendin e fjalëve V2, kështu që folja e lakuar zakonisht duket si element i dytë në fjali, e paraprirë nga fjala ose fraza që theksohet. Për shembull:

- · *Ég veit það ekki (Unë* e di atë nuk)
- · *Ekki veit ég það. (Nuk* e di unë atë)
- · *Það veit ég ekki* (*Atë* unë nuk di)
- · *Ég fór til Bretlands þegar ég var eins árs.* (Shkova në Britani, kur isha një vjeç)
- · *Til Bretlands fór ég þegar ég var eins árs (Në Britani* unë shkova kur isha një vjeç
- · *Þegar ég var eins árs fór ég til Bretlands. (*Kur isha një vjeç, shkova në Britani)

Në shembujt e mësipërm, foljet e zgjedhuara *veit* dhe *fór* janë gjithmonë elemento i dytë në fjalitë e tyre përkatëse.

# Fjalori

Fjalori i Hershëm Islandik ishte kryesisht Nordikja e Vjetër. Prezantimi i Kirishtërtimit në Islandë gjatë shekullit XI solli një nevojë për përshkrimin e koncepteve fetare, Shumica e fjalëve të reja u morën nga gjuhët e tjera skandinave, *kirkja* për shembull (kishë). Gjuhë të shumta patën ndikimin e tyre tek islandishtja: frengjishtja solli me vete shumë fjalë lidhur me gjykatat dhe kalorësinë; fjalë në një fushën kuptimore të tregtisë u morën hua nga gjermanishtja e ulët për shkak të lidhjeve tregtare, Në shekullin XVIII, pastërtia gjuhësore filloi të fitonte terren të dukshëm në Islandë edhe që nga shekulli XIX ka qenë në politikën gjuhësore të shtetit. Ditët e sotme është praktikë e zakonshme të shpiken fjalë të prejardhura nga fjalët e tjera në islandisht.

Emrat personale islandeze janë patronime dhe ndonjëherë matronime në atë që ata pasqyrojnë babanë e menjëhershëm ose nënën e fëmijës dhe jo linjën e familjes historike. Ky sistem - i cili më parë u përdor në të gjithë zonën nordike dhe më gjerë - ndryshon nga shumica e sistemeve të emrit të familjes perëndimore.

### Pastërtia Gjuhësore

Gjatë shekullit XIX, një lëvizje filloi nga shkrimtarët dhe njerëzit e tjerë të arsimuar të vendit për të hequr gjuhën e fjalëve të huaja sa më shumë të jetë e mundur dhe për të krijuar një fjalor të ri dhe të përshtas gjuhën Islandeze në evoluimin e koncepteve të reja, dhe kështu të mos të jetë nevoja t'i teferohemi neologjizmave të huazuara, si në shumë gjuhë të tjera. Shumë fjalë të vjetra të cilat kanë rënë në mospërdorim, u ricikluan dhe iu dhanë kuptime të reja në gjuhën e re dhe neologjizma u krijuan nga nordikja e vjetër. Për shembull: fjala *rafmagn ('elektricitet')* e cila fjalë për fjalë do të thotë fuqi qelibari, duke nxjerrë rrjedhën e rrënjës ndërkombëtare *'elektr-'* fjala greke elektron, 'qelibar'. Po ashtu fjala *simi* (telefon) që si kuptim të parë ka fjalën kabllo, dhe *tölva (kompjuter)* që është një *portmanteau* për fjalën *tala* (shifër) dhe *völva (fallxhore).*

# Sistemi i të Shkruarit

Alfabeti islandez është i dallueshëm për mbajtjen e dy shkronjave të vjetra të cilat nuk ekzistojnë më në alfabetin anglez: Þ, þ (þorn, shqip "thorn") dhe Ð, ð (eð e shqipëruar si "edh" , duke përfaqësuar tingujt "th" të zërit dhe të shprehur, përkatësisht. Alfabeti i plotë islandez është:

| Shkronjat e Mëdha | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| A | Á | B | D | Ð | E | É | F | G | H | I | Í | J | K | L | M | N | O | Ó | P | R | S | T | U | Ú | V | X | Y | Ý | Þ | Æ | Ö |
| **Shkronjat e Vogla** | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | | |
| a | á | b | d | ð | e | é | f | g | h | i | í | j | k | l | m | n | o | ó | p | r | s | t | u | ú | v | x | y | ý | þ | æ | ö |

---